*Përgatitur nga nevojtari për faljen e Zotit:*
*Salim bin Sa'd Et-Tawil*
*Allahu e faltë atë, prindërit e tij dhe të gjithë myslimanët!*
*Allahu i shpërbleftë të gjithë ata që kanë ndihmuar*
*apo kontribuar në shpërndarjen e kësaj broshure!*


Titulli i origjinalit:

أسئلة للصغار لا يستغني عنها الكبار

Përktheu nga gjuha arabe: Lulzim Perçuku

Recensoi: Bajram Sefedini

Redaktim: Albiona Olluri

*Prishtinë, 2014.*

بِسۡمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحۡمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ

*Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëbërësit!*

# Parathënie

Falënderimet dhe lavdërimet janë vetëm për Allahun. Salati dhe selami qofshin mbi Muhamedin, pas të cilit nuk ka më të dërguar!

Këto janë disa pyetje dhe përgjigje fetare të shumëllojshme, në lidhje me *akiden* (kredon), adhurimet, *sira*-në[1], edukatën etj. I përgatita me qëllim që fëmijët t'i mësojnë përmendësh, kurse të rriturve t'iu vijnë në ndihmë për mësimin e djemve dhe vajzave të tyre, nxënësve dhe nxënëseve të tyre.

Ajo që më shtyri t'i shkruaj këto *pyetje-përgjigje*, është fakti se nganjëherë disa kujdestarë prej prindërve dhe mësuesve, janë në mëdyshje në lidhje me zgjedhjen e pyetjeve të përshtatshme gjatë bashkëbisedimit me djalin apo vajzën. Prandaj, këto janë pyetje dhe përgjigje për të vegjlit, për të cilat kanë nevojë të rriturit.

[1] Jetëshkrimi i të Dërguarit, sal-lAll-llahu alejhi we sel-lem. (Shënim i përkthyesit).

Lus Allahun që nga këto *pyetje-përgjigje* të përfitojë lexuesi, ai që i zë përmendësh, ai që ua mëson të tjerëve dhe ai që mëson prej tyre!

*Shkroi nevojtari për faljen e Zotit të tij:*
*Salim bin Sa'd Et-Tauil*
*20 Rexheb 1424*
*16/9/2003 – Kuvajt*

# Pyetje - përgjigje

## 1. Kush është Zoti yt?

Zoti im është Allahu i Lartësuar.

## 2. Ku është Allahu i Lartësuar?

Allahu është lart mbi shtatë qiej.

## 3. Cila është e drejta e Allahut mbi robërit e Tij?

E drejta e Allahut mbi robërit e Tij është që ta adhurojnë Atë dhe të mos i shoqërojnë asgjë në adhurimin ndaj Tij.

## 4. Plotësoje hadithin: I Dërguari i Allahut (salallahu alejhi ue selem) ka thënë:

*"Kush thotë: 'Jam i kënaqur që Allahu është Zoti im..."*

Ky hadith vijon***: "...Islami është feja ime dhe Muhamedi (salallahu alejhi ue selem) është i Dërguari im', do t'i bëhet obligim hyrja në Xhenet."***[2]

"مَنْ قَالَ: رَضِيتُ بِاللهِ رَبًّا وَ بِالإِسْلاَمِ دِيناً وَ بِمُحَمَّدٍ
صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَ سَلَّمَ نَبِيّاً وَجَبَتْ لَهُ الجَنَّةُ."

---

[2] Ebu Davudi 1529, nga Ebu Seid El-Hudriu, Allahu qoftë i kënaqur prej tij. Shejkh Albani e vlerëson sahih (autentik) në "Es-Silsile Es-Sahiha" (334).

## 5. Për çfarë na ka krijuar Allahu i Lartësuar? Cili është argumenti për këtë?

Allahu na krijuar që ta adhurojmë Atë, të Vetmin. Argument për këtë është ajeti 56, nga surja Edh-Dharijat, ku Allahu i Lartësuar thotë: **“Xhinët dhe njerëzit nuk i kam krijuar për asgjë tjetër veçse që të më adhurojnë Mua.”**

"وَمَا خَلَقْتُ الْجِنَّ وَالْإِنسَ إِلَّا لِيَعْبُدُونِ ﴿٥٦﴾"

## 6. Cili është obligimi më i madh mbi ne?

Obligimi më i madh mbi ne është Teuhidi, që është njësimi i Allahut të Lartësuar në gjërat me të cilat Ai veçohet (i meriton).

## 7. Cilat janë llojet e Teuhidit?

Llojet e teuhidit janë**:**

*a.* ***Teuhidi Rububije*** – Njësimi i Allahu në veprat e Tij si: krijimi, furnizimi, drejtimi i universit, dhënia jetë-vdekje etj.

*b.* ***Teuhidi Uluhije*** – Njësimi i Allahut me adhurimet tona, si: lutja, namazi, zekati, zotimi, therja e kurbanit, shpresa, frika, mbështetja etj.

*c.* ***Teuhidi Esmai ue Sifat*** – Njësimi i Allahut në Emrat dhe Cilësitë e Tij, pa shtrembërim, pa refuzim, pa

formë-dhënie dhe pa përngjasim, disa emra si: *Allahu*, *Es-Samedu*, *El-Ehadu*, *Err-Rrahmanu*, *Err-Rrahimu* etj,. dhe disa cilësi: shikimi, dëgjimi, fuqia/forca, mëshira etj.[3]

## 8. Cila është fjala e teuhidit? Cila është domethënia e saj?

Fjala e Teuhidit është ***La ilahe il-lAll-llah***. Domethënia e saj është: Nuk ka të adhuruar tjetër me të drejtë (meritor) përveç Allahut.

## 9. Plotësoje hadithin: I Dërguari i Allahut (salallahu alejhi ue selem) ka thënë: ***"Nuk ka kush që dëshmon se nuk ka të adhuruar me të drejtë përveç Allahut (La ilahe il-lAll-llah) dhe se Muhamedi është i Dërguari i Allahut (Muhammedun Resulull-llah)..."!***

Ky hadith vazhdon***: "...sinqerisht prej zemrës së tij, veçse Allahu do t'ia ndalojë hyrjen në zjarr të Xhehenemit."***[4]

"مَا مِنْ أَحَدٍ يَشْهَدُ أَنْ لَا إِلَهَ إِلَّا اللهُ وَأَنَّ مُحَمَّداً رَسُولُ اللهِ صِدْقاً مِنْ قَلْبِهِ إِلَّا حَرَّمَهُ اللهُ عَلَى النَّارِ."

[3] Sqarimi i llojeve të Tewhidit është bërë nga ana e përkthyesit.
[4] E transmetojnë Buhariu, nr. 128 dhe Muslimi nr. 32 nga Enes bin Maliku, Allahu qoftë i kënaqur prej tij!

## 10. Cili është mëkati më i madh?

Mëkati më i madh është t’i bësh shirk (shok, ortak) Allahut të Lartësuar në adhurimin ndaj Tij.

## 11. Çfarë është shirku?

Shirku është ta adhurosh dikë tjetër përveç Allahut apo krahas Allahut të Lartësuar.

## 12. Plotësoje hadithin: I Dërguari i Allahut (salallahu alejhi ue selem) ka thënë: *“Kushdo që betohet në dikë tjetër përveç Allahut...”!*

Hadithi vijon: ***“...ai veçse ka bërë kufr apo shirk.”***[5]

"مَنْ حَلَفَ بِغَيْرِ اللهِ فَقَدْ كَفَرَ أَوْ أَشْرَكَ."

## 13. A e di gajbin (të fshehtën) dikush tjetër përveç Allahut? Cili është argumenti për këtë?

Jo, askush nuk e di të fshehtën përveç Allahut. Ai ka thënë në Kuran: **“Thuaj: “Askush, përveç Allahut, në qiell apo në Tokë, nuk e di të fshehtën (gajbin)...”**[6]

"قُل لَّا يَعْلَمُ مَن فِي السَّمَاوَاتِ وَالْأَرْضِ الْغَيْبَ إِلَّا اللَّهُ ﴿٦٥﴾"

---

[5] Tirmidhiu (1535) nga Ibën Umeri, Allahu qoftëi kënaqur prej tij! Shejkh Albani e vlerëson sahih (autentik) në Es-Silsile Es-Sahiha (nr. 2042).

[6] Surja En-Neml, ajeti 65.

## 14. Kur veprat janë të pranuara tek Allahu?

Kur veprat të bëhen sinqerisht për hir të Allahut dhe në përputhje me sunetin e të Dërguarit të Tij (salallahu alejhi ue selem), atëherë ato janë të pranuara.

## 15. Lexo suren El-Kafirun!

بِسۡمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحۡمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ
قُلۡ يَٰٓأَيُّهَا ٱلۡكَٰفِرُونَ ١ لَآ أَعۡبُدُ مَا تَعۡبُدُونَ ٢
وَلَآ أَنتُمۡ عَٰبِدُونَ مَآ أَعۡبُدُ ٣ وَلَآ أَنَا۠ عَابِدٞ مَّا عَبَدتُّمۡ ٤
وَلَآ أَنتُمۡ عَٰبِدُونَ مَآ أَعۡبُدُ ٥ لَكُمۡ دِينُكُمۡ وَلِيَ دِينِ ٦

***Bismil-lâhirr Rrahmânirr Rrahîm*!**
**1. Kul ja ejjuhel-kafirun.**
**2. La a'budu ma ta'budun.**
**3. We la entum abidune ma a'bud.**
**4. We la ene abidun ma abedtum.**
**5. We la entum abidune ma a'bud.**
**6. Lekum dinukum we lije din.**

**"Thuaj: "O ju mosbesimtarë! Unë nuk adhuroj çfarë ju adhuroni. Dhe ju nuk jeni adhurues të Atij që unë adhuroj. Unë nuk do të jem kurrë adhurues i atyre që ju i adhuroni. Dhe as ju nuk do të jeni adhurues të Atij që unë adhuroj. Ju keni fenë tuaj, ndërsa unë kam fenë time."**

### 16. Kush është i Dërguari yt?

I Dërguari im është Muhamedi, sallallahu alejhi ue selem.

### 17. Çfarë do të thotë 'Muhammedun resulull-llah'?

*Muhammedun resulull-llah* do të thotë: Allahu e ka dërguar Muhamedin si përgëzues dhe paralajmërues tek të gjithë njerëzit (dhe xhinët[7]).

### 18. Si është emri i të Dërguarit tënd, emri i babait dhe i gjyshit të tij?

Është Muhamedi i biri i Abdullahut i biri i Abdulmutalibit.

### 19. Kënd e ke obligim ta duash më shumë se çdokënd tjetër prej njerëzve?

Të Dërguarin e Allahut, salAllahu alejhi we selem.

### 20. Ku dhe kur ka lindur i Dërguari, salallahu alejhi ue selem?

---

[7] Shtesë nga përkthyesi.

I Dërguari (salallahu alejhi ue selem) ka lindur në Meke, në vitin e Elefantit.

### 21. Sa vjet i kishte i Dërguari (salallahu alejhi ue selem) kur Allahu e dërgoi si pejgamber?

Muhammedi salAllahu alejhi ue selem i kishte dyzet vjet, kur Allahu e dërgoi si pejgamber.

### 22. Sa vite jetoi i Dërguari (salallahu alejhi ue selem) në Meke pas pejgamberisë dhe para hixhretit?

Jetoi trembëdhjetë vite.

### 23. Në cilin vend ka bërë hixhret i Dërguari (salallahu alejhi ue selem)?

I Dërguari (salallahu alejhi ue selem) ka bërë hixhret në Medine.

### 24. Sa vite jetoi i Dërguari (salallahu alejhi ue selem) pas hixhretit në Medine?

I Dërguari (salallahu alejhi ue selem) pas hixhretit jetoi dhjetë vite.

## 25. Cilat janë Nënat e besimtarëve?

Nënat e besimtarëve janë gratë e të Dërguarit (salallahu alejhi ue selem).

## 26. Ku dhe kur ka vdekur i Dërguari (salallahu alejhi ue selem) dhe sa vieç ishte?

I Dërguari (salallahu alejhi ue selem) ka vdekur në Medine, dhjetë vite pas hixhretit, kur ishte gjashtëdhjetë e tre vjeç.

## 27. Plotësoje hadithin: I Dërguari i Allahut salAllahu alejhi we selem ka thënë:

*"Ai që dërgon për mua salevate një herë..."!*

Hadithi vijon: "...***Allahu do të dërgojë salevate për të dhjetë herë***."[8]

"مَنْ صَلَّى عَلَيَّ وَاحِدَةً صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ بِهَا عَشْراً."

## 28. Cila është feja e jote?

Feja ime është Islami.

## 29. Çfarë do të thotë Islam?

[8] Muslimi (nr. 408) nga Ebu Hurajra, Allahu qoftë i kënaqur prej tij!

Islam do të thotë t’i dorëzohemi dhe t’i nënshtrohemi Allahut me adhurim dhe bindje.

### *30. Sa shtylla i ka Islami?*

Islami i ka pesë shtylla.

### *31. Plotëso hadithin: I Dërguari i Allahut (salallahu alejhi ue selem) ka thënë:*

*“Islami është ndërtuar mbi pesë (shtylla):...”!*

Haidithi vijon: ***“...dëshmia se nuk ka të adhuruar tjetër me të drejtë përveç Allahut dhe se Muhamedi është i Dërguari i Allahut, falja e namazit, dhënia e zekatit, agjërimi i Ramazanit dhe shkuarja në Haxh për atë që ka mundësi.”***[9]

"بُنِيَ الْإِسْلَامُ عَلَى خَمْسٍ: شَهَادَةِ أَنْ لاَ إِله إِلَّا اللهُ وَ أَنَّ مُحَمَّداً رَسُولُ اللهِ, وَ إِقَامِ الصَّلاَةِ, وَ إِيتَاءِ الزَّكَاةِ, وَ صَوْمِ رَمَضَانَ, وَ الحَجِّ لِمَنِ اسْتَطَاعَ إِلَيْهِ سَبِيلاً."

### *32. Cila është shtylla mbështetëse e Islamit?*

Shtylla mbështetëse e Islamit është namazi.

[9] Buhariu (nr. 8) dhe Muslimi (nr. 16) nga Ibën Umeri, Allahu qoftë i kënaqur prej tij!

## 33. Plotësoje hadithin: I Dërguari i Allahut (salallahu alejhi ue selem) ka thënë:

*“Marrëveshja (vija ndarëse) mes neve dhe tyre (jobesimtarëve) është namazi...”!*

Plotësimi i hadithit vijon***: “...prandaj, kush e lë atë veçse ka bërë kufr.”***[10]

"الْعَهْدُ الَّذِي بَيْنَنَا وَ بَيْنَهُمُ الصَّلاَةُ فَمَنْ تَرَكَهَا فَقَدْ كَفَرَ."

## 34. Cili është definicioni i namazit?

Namazi është adhurim për hir të Allahut, me thënie dhe veprime të veçanta, të cilat fillojnë me tekbir (Allahu ekber) dhe përmbyllen me teslim (Es-selamu alejkum we rahmetullah).

## 35. Sa namaze gjatë ditës dhe natës muslimani i ka obligim që ti falë? Dhe sa është numri i rekateve të çdo namazi?

Myslimani si obligim ka faljen e pesë namazeve: namazin e sabahut (dy rekate), namazin e drekës (katër rekate), namazin i ikindisë (katër rekate), namazin e akshamit (tri rekate) dhe namazin e jacisë (katër rekate).

---

[10] Buhariu (nr. 2623) dhe Ibën Maxhe (nr. 1079), nga Ebu Burajde, Allahu qoftë i kënaqur prej tij! Albani e vlerëson sahih (autentik) në “Et-Tergib wet-Terhib” (nr. 564).

## 36. Cilat janë kushtet e pranimit të namazit?

Kushtet e pranimit të namazit janë:

*1.* Islami (namazi nuk pranohet nga jomuslimani),

*2.* Mendja e shëndoshë (namazi nuk pranohet nga i çmenduri, i dehuri etj),

*3.* Temjizi (mosha kur fëmija fillon të dallojë se çfarë është e dëmshme apo e dobishme për të),[11]

*4.* Hyrja e kohës së namazit (nuk pranohet namazi para se të hyjë koha e tij),

*5.* Largimi i papastërtive (nga trupi, rrobat dhe vendi ku falësh),

*6.* Pastrimi/pastërtia (abdesi, gusli apo tejemumi në mungesë të ujit),

*7.* Mbulimi i avretit (te burrat nga kërthiza deri te gjunjët, kurse te gratë i gjithë trupi përveç fytyrës dhe shuplakave të duarve),

*8.* Drejtimi kah Kibla (Shtëpia e shenjtë në Meke – Qabeja),

*9.* Bërja nijet (të falesh për hir të Allahut dhe të vendosësh me zemrën tënde se cilin namaz po e fal).[12]

---

[11] Dijetarët kanë mospajtime se cila është mosha e temjizit. Disa e caktuan me moshën pesëvjeçare, disa të tjerë me moshën shtatë vjeçare, kurse disa thanë se nuk ka moshë të caktuar, por është në varësi të fëmijës. (Përkthyesi)

## 37. Cilat janë shtyllat e abdesit?

Shtyllat e abdesit janë:

1. Larja e fytyrës së bashku me shpëlarjen e gojës dhe hundës,

2. Larja e duarve së bashku me bërrylat,

3. Fërkimi i kokës (me duar të lagura) së bashku me veshët,

4. Larja e këmbëve (shputave) së bashku me nyjat,

5. Larja (e pjesëve të lartpërmendura) në mënyrë të renditur,

6. Larja e këtyre pjesëve një pas një pa vonesë.[13]

## 38. Çfarë e prish abdesin?

Abdesin e prish**:**

a) Çdo gjë del prej dy vrimave të jashtëqitjeve, si: urina, nevoja e madhe, lirimi i gazrave, sekrecioni që del si pasojë e epshit;

b) Gjumi;

c) Ngrënia e mishit të devesë;

d) Gjërat të cilat e bëjnë obligim guslin.[14]

---

[12] Sqarimi i kushteve të namazit mes kllapave është bërë nga përkthyesi.

[13] Qëllimi me këtë është që të mos vonohet larja e njërës pjesë deri në atë masë sa që të thahet pjesa paraprake. (përkthyesi)

[14] Disa dijetarë në gjërat të cilat e prishin abdesin e fusin edhe prekjen e organit gjenital, kurse disa të tjerë këtë e kushtëzojnë vetëm nëse preket me epsh. (Përkthyesi)

## 39. Plotësoje hadithin: I Dërguari i Allahut (salallahu alejhi ue selem) ka thënë: "*Kushdo që merr abdes dhe pastaj thotë: 'Dëshmoj se nuk ka të adhuruar tjetër me të drejtë përveç Allahut, i Cili është i Vetmi, pa ortak...*"!

Hadithit vijon: *"...dhe se Muhamedi është robi dhe i Dërguari i Tij' (Esh'hedu en la ilahe il-lAll-llah wahdehu la sherike lehu we esh'hedu enne Muhammeden abduhu we rasuluhu)", i hapen tetë dyert e Xhenetit, duke hyrë prej cilës derë që ai dëshiron."*[15]

"مَنْ تَوَضَّأَ فَقَالَ: أَشْهَدُ أَنْ لَا إِلَهَ إِلَّا اللهُ وَحْدَهُ لَا شَرِيكَ لَهُ
وَأَشْهَدُ أَنَّ مُحَمَّداً عَبْدُهُ وَرَسُولُهُ فُتِحَتْ لَهُ
أَبْوَابُ الْجَنَّةِ الثَّمَانِيَةُ يَدْخُلُ مِنْ أَيِّهَا شَاءَ."

## 40. Çfarë është obligim prej sureve të lexohet në namaz?

Në namaz është obligim të lexohet surja El-Fatiha.

## 41. Çfarë thotë namazliu në ruku?

Ai thotë "*Subhane Rabbijel-adhiim* (I Patëmeta është Zoti im, Madhështori)."

---

[15] Muslimi (nr. 234)

سُبْحَانَ رَبِّيَ الْعَظِيمِ

## 42. Çfarë thotë namazliu në sexhde?

Ai thotë “*Subhane Rabbijel-a’laa* (I Patëmeta është Zoti im, më i Larti).”

سُبْحَانَ رَبِّيَ الْأَعْلَى

## 43. Çfarë thotë namazliu në uljen mes dy sexhdeve?

Ai thotë “*Rabbigfirlij, Rabbigfirlijj* (Zoti im më fal mua, Zoti im më fal mua).”

رَبِّ اغْفِرْ لِي، رَبِّ اغْفِرْ لِي

## 44. Lexo Et-Tehijate-t!

“*Ettehijjatu lil-lahi wessalewatu wet-tajjibatu, esselamu alejke ejjuhennebijj we rahmetull-llahi we berakatuhu, esselamu alejna we ala ibadil-lahis-salihin, esh’hedu en la ilahe il-lall-llah we esh’hedu enne Muhammeden abduhu we rasuluhu.”*

***“Të gjitha madhërimet, lutjet (namazet) dhe veprat (fjalët) e mira, i takojnë vetëm Allahut. Selami (paqja), mëshira dhe bereqeti i Allahut qoftë mbi ty,***

***o Pejgamber! Selami (paqja) qoftë mbi ne dhe mbi gjithë robërit e devotshëm të Allahut! Dëshmoj se nuk ka të adhuruar tjetër me të drejtë përveç Allahut dhe se Muhamedi është robi dhe i Dërguari i Tij.”***[16]

التَّحِيَّاتُ لِلَّهِ وَالصَّلَوَاتُ وَالطَّيِّبَاتُ، السَّلَامُ عَلَيْكَ أَيُّهَا النَّبِيُّ وَرَحْمَةُ اللهِ وَبَرَكَاتُهُ، السَّلَامُ عَلَيْنَا وَعَلَى عِبَادِ اللهِ الصَّالِحِينَ، أَشْهَدُ أَنْ لَا إِلَهَ إِلَّا اللهُ وَأَشْهَدُ أَنَّ مُحَمَّدًا عَبْدُهُ وَرَسُولُهُ.

## 45. Lexo Salewatet Ibrahimije!

*“All-llahumme sal-li ala muhammedin we ala ali muhammed kema sal-lejte ala ibrahime we ala ali ibrahim, inneke hamidun mexhid. All-llahumme barik ala muhammedin we ala ali muhammed kema barakte ala ibrahime we ala ali ibrahim, inneke hamidun mexhid.”*

***“O Allah! Dërgo salewate për Muhamedin dhe familjen e Muhamedit, siç ke dërguar salewate për Ibrahimin dhe familjen e Ibrahimit; vërtetë Ti je i Lavdëruari, i Madhëruari. O Allah! Bekoje Muhamedin dhe familjen e Muhamedit, ashtu siç e ke bekuar Ibrahimin dhe familjen e Ibrahimit; vërtetë Ti je i Lavdëruar, i Madhëruari!.”***[17]

---

[16] Buhariu (nr. 6230) dhe Muslimi (nr. 402) nga Abdullah bin Mesudi, Allahu qoftë i kënaqur prej tij.

[17] Buhariu (nr. 3370) dhe Muslimi (nr. 406) nga Ka’b bin Uxhrah, Allahu qoftë i kënaqur prej tij.

اللّٰهُمَّ صَلِّ عَلَى مُحَمَّدٍ وَ عَلَى آلِ مُحَمَّدٍ كَمَا صَلَّيْتَ عَلَى إِبْرَاهِيمَ وَ عَلَى آلِ إِبْرَاهِيمَ إِنَّكَ حَمِيدٌ مَجِيدٌ, اللّٰهُمَّ بَارِكْ عَلَى مُحَمَّدٍ وَ عَلَى آلِ مُحَمَّدٍ كَمَا بَارَكْتَ عَلَى إِبْرَاهِيمَ وَ عَلَى آلِ إِبْرَاهِيمَ إِنَّكَ حَمِيدٌ مَجِيدٌ.

## 46. Cilat janë katër gjërat prej të cilave namazliu (para se të japë selam) kërkon mbrojtje tek Allahut?

Ato gjëra prej të cilave namazliu (para se të japë selam) kërkon mbrojtje tek Allahu, janë: dënimi i xhehenemit, dënimi i varrit, sprova e jetës e vdekjes dhe sprova e Dexhallit. Ai thotë: ***"All-llahumme eudhu bike min adhabi xhehennem, we min adhabil-kabr, we min fitnetil-mahja wel-memat, we min fitnetil-mesihid-dexhxhal. (O Allah! Kërkoj mbrojtje tek Ti nga dënimi i Xhehnemit, nga dënimi i varrit, nga sprova e jetës dhe vdekjes dhe nga sprova e Mesihit Dexhal!)."***

اللَّهُمَّ أَعُوذُبِكَ مِنْ عَذابِ جَهَنَّمَ وَ مِنْ عَذَابِ الْقَبْرِ وَ مِنْ فِتْنَةِ الْمَحْيَا وَ الْمَمَاتِ وَ مِنْ فِتْنَةِ الْمَسِيحِ الدَّجَّالِ.

## 47. Plotësoje hadithin: I Dërguari i Allahut sal-lAll-llahu alejhi we sel-lem ka

*thënë: "Kush i falë për hir të Allahut dymbëdhjetë rekate vullnetarisht (përveç farzeve)..."* !

Hadithi vijon***: "...Allahu do t'ia ndërtojë një shtëpi në Xhenet."***[18]

مَنْ صَلَّى لِلَّهِ اِثْنَتَيْ عَشْرَةَ رَكْعَةً تَطَوُّعاً بَنَى اللهُ لَهُ بَيْتاً فِي الْجَنَّةِ.

## 48. Përmendi sunetet e rregullta (rewatib)?

Sunnetet e rregullta janë:

- Dy rekate para namazit të sabahut,
- Katër rekate para namazit të drekës,
- Dy rekate pas namazit të drekës,
- Dy rekate pas namazit të akshamit,
- Dy rekate pas namazit të jacisë.[19]

## 49. Përkufizoje zekatin!

Zekati është e drejtë obliguese, në pasuri të veçantë, për një grup të veçantë (njerëzish) dhe në kohë të veçantë.

## 50. Përkufizoje agjërimin!

Agjërimi është adhurim për hir të Allahut të Lartësuar, duke u përmbajtur nga gjërat që e prishin atë,

[18] Muslimi, nr. 728, nga Ummu Habibe, Allahu qoftë i kënaqur prej saj.

[19] Prej suneteve të forta (muekkede) është edhe namazi i vitrit, i cili falet një, tri, pesë shtatë apo nëntë rekate. Koha e faljes së tij është pas namazit të jacisë deri në kohën kur hyn koha e namazit të sabahut. (Përkthyesi).

prej agimit deri në perëndim të diellit, dhe gjithë këtë e bën me nijet (qëllim të pastër).

### 51. Plotëso hadithin: I Dërguari i Allahut (salallahu alejhi ue selem) ka thënë: *"Kush e agjëron Ramazanin..."!*

Hadithi vijon*: "...me iman (besim) dhe me shpresë (në shpërblimin e Allahut), atij do t'i falen mëkatet e kaluara."*[20]

مَنْ صَامَ رَمَضَانَ إِيمَاناً وَ احْتِسَاباً غُفِرَ لَهُ مَا تَقَدَّمَ مِنْ ذَنْبِهِ.

### 52. Përkufizoje haxhin!

Haxhi është adhurim për hir të Allahut të Lartësuar, duke synuar vizitën në Shtëpinë e Tij të Shenjtë (Qabenë), duke kryer vepra të veçanta, në kohë të veçantë.

### 53. Plotëso hadithin: I Dërguari i Allahut (salallahu alejhi ue selem) ka thënë: *"Ai që e kryen haxhin për hir të Allahut dhe nuk flet fjalë të ndyra e nuk bën mëkate..."!*

Ky hadith vijon***: "...kthehet (i pastër prej mëkateve) si ditën që e ka lindur nëna e tij."***[21]

[20] Buhariu, nr. 38, dhe Musimi, nr. 760, nga Ebu Hurajra, Allahu qoftë i kënaqur prej tij

مَنْ حَجَّ لِلّٰهِ وَلَمْ يَرْفُثْ وَلَمْ يَفْسُقْ رَجَعَ مِنْ ذَنْبِهِ كَيَوْمِ وَلَدَتْهُ أُمُّهُ.

## 54. Cilat janë shtyllat e imanit (besimit)?[22]

Shtyllat e besimit janë:

1. Besimi në Allahun,
2. besimi në engjëjt e Tij,
3. besimi në Librat e Tij,
4. besimi në të Dërguarit e Tij,
5. besimi në Ditën e fundit,
6. besimi në Kaderin (paracaktimin), i mirë qoftë apo i keq, është prej Allahut të Lartësuar.

## 55. Përmendi emrat e tre melekëve!

Ata janë: Xhibrili, Mikaili dhe Israfili.

## 56. Përmendi Librat qiellor dhe trego se kujt i janë zbritur!

1) Tewrati i ka zbritur Musait, alejhisselam.

2) Inxhili i ka zbritur Isait alejhisselam.

3) Zeburi i ka zbritur Dawudit alejhisselam.

4) Suhufet e Ibrahimit dhe Musait i kanë zbritur Ibrahimit dhe Musait, alejhimasselam.

---

[21] Buhariu, nr. 1521, nga Ebu Hurajra, Allahu qoftë i kënaqur prej tij..

[22] Definicioni i imanit në terminologjinë islame është: Besim me zemër, thënie (dëshmim) me gjuhë dhe veprim me gjymtyrë. (Përkthyesi)

5) Kurani i ka zbritur Muhamedit alejhissalatu wesselam.

## 57. Kush janë Ulul-Azmi prej të Dërguarve?

Ulul Azmi janë:

1) Nuhi, alejhisselam.
2) Ibrahimi, alejhisselam.
3) Musai, alejhisselam.
4) Isai, alejhisselam.
5) Muhamedi, alejhissalatu wesselam.

## 58. Lexo ajetët e fundit të sures El-Bekarah, të cilat muslimani i lexon para se të flejë!

“Amenerr-rrasulu bima unzile ilejhi mirr-rrabbihi wel-mu’minun. Kul-lun amene bil-lahi we melaiketihi we kutubihi we rusulihi; la nuferriku bejne ehadin mirr-rrusulihi, we kalu semi’na we eta’na, gufraneke rabbena we ilejkel-mesir. La jukel-lifull-llahu nefsen il-lah wus’aha, leha ma kesebet we alejha mektesebet; rabbena la tuahidhna innesina ew ahta’na; rabbena we la tahmil alejhna isran kema hameltehu alel-ledhine min kablina; rabbena we la tuhammilna ma la takate lena bihi; wa’fu

anna, wegfir lena, werhamna; enta mewlana fensurna alel-lkawmil-kafirin.”

**“I Dërguari beson në atë (Kuranin) që i është shpallur nga Zoti i tij e po ashtu dhe besimtarët: të gjithë besojnë në Allahun, engjëjt e Tij, librat e Tij dhe të dërguarit e Tij (duke thënë): “Ne nuk bëjmë dallim mes asnjërit prej të dërguarve të Tij”. Ata thonë: “Ne dëgjojmë dhe bindemi. Faljen Tënde kërkojmë, o Zoti Ynë dhe te Ti do të kthehemi!” Allahu nuk e ngarkon askënd përtej fuqisë që ka: në dobi të tij është e mira që bën, kurse në dëm të tij është e keqja që punon. Zoti ynë, mos na ndëshko për atë që harrojmë ose veprojmë pa qëllim! Zoti ynë, mos na ngarko barrë të rëndë, ashtu si i ngarkove ata para nesh! Zoti ynë, mos na ngarko me diçka që nuk mund ta bartim! Na i shlyej gjynahet tona, na i fal ato dhe na mëshiro! Ti je Zoti Ynë! Prandaj na jep fitore kundër atyre që nuk besojnë!”[23]**

﴿٢٨٤﴾ ءَامَنَ ٱلرَّسُولُ بِمَآ أُنزِلَ إِلَيۡهِ
مِن رَّبِّهِۦ وَٱلۡمُؤۡمِنُونَۚ كُلٌّ ءَامَنَ بِٱللَّهِ وَمَلَٰٓئِكَتِهِۦ
وَكُتُبِهِۦ وَرُسُلِهِۦ لَا نُفَرِّقُ بَيۡنَ أَحَدٖ مِّن رُّسُلِهِۦۚ وَقَالُواْ
سَمِعۡنَا وَأَطَعۡنَاۖ غُفۡرَانَكَ رَبَّنَا وَإِلَيۡكَ ٱلۡمَصِيرُ ﴿٢٨٥﴾ لَا يُكَلِّفُ
ٱللَّهُ نَفۡسًا إِلَّا وُسۡعَهَاۚ لَهَا مَا كَسَبَتۡ وَعَلَيۡهَا مَا ٱكۡتَسَبَتۡۗ

[23] Surja Bekare, ajetet 285-286.

رَبَّنَا لَا تُؤَاخِذۡنَآ إِن نَّسِينَآ أَوۡ أَخۡطَأۡنَاۚ رَبَّنَا وَلَا تَحۡمِلۡ
عَلَيۡنَآ إِصۡرٗا كَمَا حَمَلۡتَهُۥ عَلَى ٱلَّذِينَ مِن قَبۡلِنَاۚ رَبَّنَا
وَلَا تُحَمِّلۡنَا مَا لَا طَاقَةَ لَنَا بِهِۦۖ وَٱعۡفُ عَنَّا وَٱغۡفِرۡ لَنَا
وَٱرۡحَمۡنَآۚ أَنتَ مَوۡلَىٰنَا فَٱنصُرۡنَا عَلَى ٱلۡقَوۡمِ ٱلۡكَٰفِرِينَ ٢٨٦

## 59. Kur do të ndodhë Kiameti?

Dija se kur do të ndodhë Kiameti, i takon vetëm Allahut. Askush përveç Tij nuk e di këtë.

## 60. Cila është Shtëpia e Nderimit?

Shtëpia e nderimit është Xheneti.

## 61. Sa dyer i ka Xheneti?

Xheneti i ka tetë dyer.

## 62. Kur do ta shohin besimtarët Zotin e tyre?

Besimtarët e besimtaret do ta shohin Zotin e tyre kur të hyjnë në Xhenet.

## 63. Cilat janë veprat përmes të cilave njerëzit më së shumti hyjnë në Xhenet?

Është frika (devotshmëria-takwaja) ndaj Allahut dhe morali i mirë.

### 64. Cila është shtëpia e dënimit dhe poshtërimit?

Shtëpia e dënimit është Zjarri (i Xhehenemit).

### 65. Sa dyer i ka Zjarri?

Zjarri i ka shtatë dyer.

### 66. Çfarë është Ihsani (bamirësia)?

Bamirësi (ihsan) është ta adhurosh Allahun sikurse po e sheh Atë, ngase edhe pse ti nuk e sheh Atë, Ai të sheh ty.

### 67. Kush prej njerëzve janë më meritorët për mirësjelljen tënde?

Ata që e meritojnë më së shumti mirësjelljen janë prindërit.

### 68. Çfarë thua kur dëshiron të lutesh për prindërit e tu?

Them: Zoti im! Më fal mua dhe prindërit e mi dhe mëshiroji ata ashtu siç më kanë rritur kur unë isha i vogël!

رَبِّ اغْفِرْ لِي وَلِوَالِدِيَّ وَارْحَمْهُمَا كَمَا رَبَّيَانِي صَغِيراً

## 69. Cilat janë veprat më të dashura tek Allahu i Lartësuar?

Nga veprat më të dashura tek Allahu i Lartësuar është namazi në kohën e tij, mirësjellja ndaj prindërve, lufta në rrugën e Allahut të Lartësuar.

## 70. Kush është më i nderuari prej njerëzve tek Allahu i Lartësuar?

Më i nderuari tek Allahu është ai që i frikësohet më shumë Allahut. E njeriu i cili më së shumti e kishte frikë Allahun, është i Dërguari i Tij, sal-lAll-llahu alejhi we sel-lem.

## 71. Cili është Libri yt Madhështor?

Libri im është Kurani Fisnik.

## 72. Sa është numri i xhuzave (pjesëve) të Kuranit?

Kurani i ka tridhjetë xhuza.[24]

## 73. Çfarë duhet të bësh para se të lexosh Kuran?

Para se të lexoj Kuran, së pari marr abdes, pastaj kërkoj mbrojtje tek Allahu nga shejtani i mallkuar, me fjalët: Eudhu bil-lahi minesh-shejtanirr-rraxhim.

أَعُوذُ بِاللهِ مِنَ الشَّيْطَانِ الرَّجِيمِ.

## 74. Cilat sure quhen El-Muawidhetani (dy mbrojtëset)? Lexoji ato!

Ato janë surja Felek dhe Nas.

Surja El-Felek:

*Bismil-lahirr-rrahmanirr-rrahim*.

1. Kul eudhu birabbil-felek.
2. Min sherri ma khalek.
3. We min sherri gasikin idha wekab.
4. We min sherrin-neffathati fil-u’kad.
5. We min sherri hasidin idha hased.

**“Thuaj: “Kërkoj mbështetje te Zoti i agimit, që të më mbrojë nga sherri i gjithçkaje që Ai ka krijuar dhe nga sherri i natës, kur kaplon terri dhe nga sherri i**

[24] Një xhuz i përmban dhjetë fletë (njëzet faqe).

**falltarëve, që fryjnë në nyje (duke bërë magji) dhe nga sherri i smirëziut, kur vepron me smirë.”**

بِسۡمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحۡمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ

قُلۡ أَعُوذُ بِرَبِّ ٱلۡفَلَقِ ١ مِن شَرِّ مَا خَلَقَ ٢ وَمِن شَرِّ
غَاسِقٍ إِذَا وَقَبَ ٣ وَمِن شَرِّ ٱلنَّفَّٰثَٰتِ فِي ٱلۡعُقَدِ ٤
وَمِن شَرِّ حَاسِدٍ إِذَا حَسَدَ ٥

Surja En-Nas:

*Bismil-lahirr-Rrahmanirr- Rrahim*.

1. Kul eudhu birabbin-nas.
2. Melikin-nas.
3. Ilahin-nas.
4. Min sherril-weswasil-hannas.
5. El-edhi juweswisu fi sudurin-nas.
6. Minel-xhinneti wen-nas.

**“Thuaj: “Kërkoj mbështetje te Zoti i njerëzve, Sundimtari i njerëzve, i Adhuruari (i vetëm me të drejtë) i njerëzve, nga sherri i djallit cytës që fshihet (pasi cyt) e që hedh dyshime në gjokset e njerëzve, (qoftë ai djall) prej xhindeve apo njerëzve!”**

بِسۡمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحۡمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ

قُلۡ أَعُوذُ بِرَبِّ ٱلنَّاسِ ١ مَلِكِ ٱلنَّاسِ ٢ إِلَٰهِ
ٱلنَّاسِ ٣ مِن شَرِّ ٱلۡوَسۡوَاسِ ٱلۡخَنَّاسِ ٤ ٱلَّذِي
يُوَسۡوِسُ فِي صُدُورِ ٱلنَّاسِ ٥
مِنَ ٱلۡجِنَّةِ وَٱلنَّاسِ ٦

## 75. Cili është ajeti më i madh në Kuran? Lexoje atë!

Ajeti më i madh në Kuran është Ajetul-Kursiji:

**“Allahu la ilahe il-la huwe-hajjul-kajjum, la te’hudhuhu sinetun we la newm, lehu ma fis-semawati wel-erd, men dhel-ledhi jeshfeu indehu il-la bi idhnihi, ja’lemu ma bejne ejdihim we ma halfehum, we la juhitune bishejin min ilmihi il-la bima shae, wesia kursijjuhus-semawati wel-erdh, we la jeuduhu hifdhuhuma, we huwel-alijju-adhim.”**

**“Allahu! Nuk ka të adhuruar tjetër me të drejtë përveç Tij, të Gjallit, të Përjetshmit, Mbajtësit të gjithçkaje! Atë nuk e kaplon as dremitja, as gjumi! Atij i përket gjithçka që gjendet në qiej dhe gjithçka që gjendet në Tokë. Kush mund të ndërhyjë tek Ai për ndokënd pa lejen e Tij? Ai di çdo gjë që ka ndodhur përpara dhe çdo gjë që do të ndodhë pas njerëzve, kurse ata nuk mund të përvetësojnë asgjë nga Dituria e Tij, përveçse aq sa Ai dëshiron. Kursi-u[25] i Tij shtrihet mbi qiejt dhe Tokën dhe Ai nuk e ka**

[25] Termi ‘Kursi’, fjalë për fjalë përkthehet: stol, karrige, ndenjëse. Kursi-u është një krijesë madhështore e Allahut me formën e treguar nga kuptimi i saj gjuhësor dhe që ndodhet në këmbët e Fronit të Allahut. Ibën Abasi, Allahu qoftë i kënaqur prej tij, thotë: “Kursi-u është vendi i dy këmbëve.” Ai shtrihet mbi qiejt dhe tokën dhe sipas transmetimeve autentike nga i Dërguari Muhamed (salallahu alejhi we selem), përmasat e tij janë aq të mëdha, saqë qiejt dhe toka në krahasim me të, ngjajnë si unaza në shkretëtirë.

**të rëndë t'i ruajë ato. Ai është i Larti, Madhështori!"[26]**

ﵟ٢٥٤ﵞ ٱللَّهُ لَآ إِلَٰهَ إِلَّا هُوَ
ٱلۡحَيُّ ٱلۡقَيُّومُۚ لَا تَأۡخُذُهُۥ سِنَةٞ وَلَا نَوۡمٞۚ لَّهُۥ مَا فِي ٱلسَّمَٰوَٰتِ
وَمَا فِي ٱلۡأَرۡضِۗ مَن ذَا ٱلَّذِي يَشۡفَعُ عِندَهُۥٓ إِلَّا بِإِذۡنِهِۦۚ يَعۡلَمُ
مَا بَيۡنَ أَيۡدِيهِمۡ وَمَا خَلۡفَهُمۡۖ وَلَا يُحِيطُونَ بِشَيۡءٖ مِّنۡ عِلۡمِهِۦٓ إِلَّا
بِمَا شَآءَۚ وَسِعَ كُرۡسِيُّهُ ٱلسَّمَٰوَٰتِ وَٱلۡأَرۡضَۖ وَلَا يَـُٔودُهُۥ حِفۡظُهُمَاۚ
وَهُوَ ٱلۡعَلِيُّ ٱلۡعَظِيمُ ﵟ٢٥٥ﵞ

### 76. Plotëso hadithin: I Dërguari i Allahut (salallahu alejhi ue selem) ka thënë: *"Kush e lexon ajetul-kursijin pas çdo namazi..."!*

Vijon: *"...asgjë nuk e pengon atë nga hyrja në Xhenet përveç vdekjes."*[27]

**مَنْ قَرَأَ آيَةَ الْكُرْسِيِّ دُبُرَ كُلِّ صَلَاةٍ لَمْ يَمْنَعْهُ مِنْ دُخُولِ الْجَنَّةِ إِلَّا أَنْ يَمُوتَ.**

### 77. Cila është surja më e vlefshme në Kuran? Lexoje atë!

Surja më e vlefshme në Kuran është Surja El-Fatiha:

---

[26] Surja El-Bekarah, 255.

[27] Nesaiu në "Es-Sunenul-Kubra", nr. 9928, dhe Taberaniu në "El-Ewsat", nr. 8068, nga Ebu Umame, Allahu qoftë i kënaqur prej tij. Albani e vlerëson si hadith sahih (autentik) në "Sahih Et-Tergib we Et-Terhib", nr. 1595.

*Bismil-lahirr-Rrahmanirr-Rrahim.*
1. Elhamdu lil-lahi rabbil-alemin.
2. Err-Rrahmanirr-Rrahim.
3. Maliki jewmid-din.
4. Ijjake ne’budu we ijjake nestein.
5. Ihdines-siratal-mustekim.
6. Siratal-ledhine en’amte alejhim.
7. Gajril-megdubi alejhim we led-dalin.

**“Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit! Çdo lavdërim i përket Allahut, Zotit të botëve, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit, Sunduesit të Ditës së Gjykimit. Vetëm Ty të adhurojmë dhe vetëm prej Teje ndihmë kërkojmë. Udhëzona në rrugën e drejtë! Në rrugën e atyre që u ke dhuruar mirësi e jo në të atyre që kanë shkaktuar zemërimin Tënd, as në të atyre që janë të humbur!”**

سُورَةُ الفَاتِحَةِ

بِسۡمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحۡمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ ١
ٱلۡحَمۡدُ لِلَّهِ رَبِّ ٱلۡعَٰلَمِينَ ٢
ٱلرَّحۡمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ ٣ مَٰلِكِ يَوۡمِ ٱلدِّينِ ٤
إِيَّاكَ نَعۡبُدُ وَإِيَّاكَ نَسۡتَعِينُ ٥ ٱهۡدِنَا
ٱلصِّرَٰطَ ٱلۡمُسۡتَقِيمَ ٦ صِرَٰطَ ٱلَّذِينَ أَنۡعَمۡتَ
عَلَيۡهِمۡ غَيۡرِ ٱلۡمَغۡضُوبِ عَلَيۡهِمۡ
وَلَا ٱلضَّآلِّينَ ٧

## 78. Cila është surja më e gjatë në Kuran?

Surja më e gjatë në Kuran është surja El-Bekarah.

## 79. Cila është surja më e shkurtë në Kuranin Fisnik? Lexoje atë!

Surja më e shkurtët në Kuran është surja El-Kewther:

*Bismil-lahirr-Rrahmanirr-Rrahim*

1. Inna aë’tajnakel-kewther.

2. Fesal-li liRabbike wenhar.

3. Inne shanieke huwel-ebter.

***“Me të vërtetë që Ne të kemi dhënë ty shumë të mira, andaj, falu (vetëm) për Zotin tënd dhe ther kurban! Sigurisht, ai që të urren ty, ai vetë është fatprerë.”***

بِسۡمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحۡمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ

إِنَّآ أَعۡطَيۡنَٰكَ ٱلۡكَوۡثَرَ ١ فَصَلِّ لِرَبِّكَ وَٱنۡحَرۡ ٢

إِنَّ شَانِئَكَ هُوَ ٱلۡأَبۡتَرُ ٣

## 80. Cila sure është e barabartë me një të tretën e Kuranit? Lexoje atë!

Surja e cila është e barabartë me një të tretën e Kuranit është surja El-Ihlas:

*Bismil-lahirr-Rrahmanirr-Rrahim*

1. Kul huwell-llahu ehad.

2. All-llahus-Samed.

3. Lem jelid we lem juled.
4. We lem jekul-lehu kufuwen ehad.

**“Thuaj: “Ai është Allahu, Një dhe i Vetëm! Allahu është Absoluti, të Cilit i përgjërohet gjithçka në amshim. Ai as nuk lind, as nuk është i lindur. Dhe askush nuk është i barabartë (a i krahasueshëm) me Atë!”**

بِسۡمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحۡمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ
قُلۡ هُوَ ٱللَّهُ أَحَدٌ ١ ٱللَّهُ ٱلصَّمَدُ ٢ لَمۡ يَلِدۡ وَلَمۡ يُولَدۡ ٣
وَلَمۡ يَكُن لَّهُۥ كُفُوًا أَحَدُۢ ٤

*81. Plotëso suren:* **“Bismil-lahirr-Rrahmanirr-Rrahim. Wel-asr. Innel-insane lefi husr...”!**

Surja vijon**: “...il-lel-ledhine amenu we amilus-salihati we tewasaw bil-hakki we tewasaw bis-sabr.”**

**“Për kohën! Me të vërtetë, njeriu është në humbje, përveç atyre që besojnë dhe bëjnë vepra të mira, i këshillojnë njëri-tjetrit të vërtetën e i këshillojnë njëri-tjetrit durimin.”**

بِسۡمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحۡمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ
وَٱلۡعَصۡرِ ١ إِنَّ ٱلۡإِنسَٰنَ لَفِي خُسۡرٍ ٢ إِلَّا ٱلَّذِينَ ءَامَنُواْ وَعَمِلُواْ ٱلصَّٰلِحَٰتِ وَتَوَاصَوۡاْ
بِٱلۡحَقِّ وَتَوَاصَوۡاْ بِٱلصَّبۡرِ ٣

### 82. Cili është morali më i mirë dhe më me vlerë?

Morali më i mirë dhe më me vlerë është sinqeriteti.

### 83. Cili është morali më i keq dhe më i shëmtuar?

Morali më i keq dhe më i shëmtuar është gënjeshtra.

### 84. Plotëso hadithin: I Dërguari i Allahut (salallahu alejhi ue selem) ka thënë: ***"Askush prej jush nuk ka besuar derisa ta dojë..."!***

Vijimi i hadithit***: "...për vëllanë e tij atë që do për veten."***[28]

لَا يُؤْمِنُ أَحَدُكُمْ حَتَّى يُحِبَّ لِأَخِيهِ مَا يُحِبُّ لِنَفْسِهِ.

### 85. Kush është armiku yt?

Armiku i njeriut është shejtani i mallkuar.

### 86. Në cilat raste duhet të kërkosh mbrojtje tek Allahu nga shejtani mallkuar?

[28] Buhariu, nr. 13, Muslimi, nr. 45, prej Enes bin Malikut, Allahu qoftë i kënaqur prej tij.

Këto janë disa nga rastet kur njeriu kërkon mbrojtje tek Allahu, si:

1) para fillimi të leximi të Kuranit,
2) para hyrjes në nevojtore,[29]
3) kur të zemërohem,
4) kur të kem vesveseve (cytje nga shejtani),
5) kur ta dëgjoj pëllitjen e gomarit.[30]

## 87. Cila është sëmundja më e rrezikshme për zemrën?

Sëmundja më e rrezikshme për zemrën është nifaku (hipokrizia).

## 88. Cilat janë namazet më të rënda për munafikët (hipokritët)?

Namazet më të rënda për hipokritët janë namazi i sabahut dhe i jacisë.

[29] Me këtë rast thuhet: Allahumme inni eudhu bike minel-hubuthi/hubthi wel-habaith (O Allah! Kërkoj strehë tek Ti nga xhindet dhe xhindët/ndyrësirat!)

اللهُمَّ إِنِّي أُعُوذُ بِكَ مِنَ الْخُبْثِ وَ الْخَبَائِثِ

[30] Kjo veprohet edhe kur dëgjohet lehja e qenve. I Dërguari, sal-lAll-llahu alejhi we sel-lem, ka thënë: "Kërkoni strehë tek Allahu kur t'i dëgjoni të lehurat e qenve dhe pëllitjen e gomarit gjatë natës, ngase ata shohin atë që ju nuk e shihni." Ebu Davudi dhe Buhariu në "El-Edeb El-Mufrad". Shejkh Albani e vlerëson të saktë. (Përkthyesi)

**89. Plotësoje hadithin: I Dërguari i Allahut (salallahu alejhi ue selem) ka thënë:** *“Shenjat e munafikut janë tri: Kur flet, gënjen...”!*

*“...kur të premton, nuk e përmbush premtimin dhe kur t’i besohet diçka, tradhton.”*[31]

آيَةُ الْمُنَافِقِ ثَلَاثٌ: إِذَا حَدَّثَ كَذَبَ,وَ إِذَا وَعَدَ أَخْلَفَ,وَ إِذَا اؤْتُمِنَ خَانَ.

**90. Cila është gjëja më e rrezikshme për njeriun?**

Gjë më e rrezikshme për njeriun është gjuha.

**Plotësoje hadithin: I Dërguari i Allahut (salallahu alejhi ue selem) ka thënë:** *“Prej islamit të mirë të njeriut është...”!*

Hadithi vijon: *“...ta braktisë atë që nuk i intereson.”*[32]

مِنْ حُسْنِ إِسْلَامِ الْمَرْءِ تَرْكُهُ مَا لَا يَعْنِيهِ.

[31] Buhariu, nr. 33, dhe Muslimi, nr. 59, nga Ebu Hurajra, Allahu qoftë i kënaqur prej tij!

[32] Tirimidhiu, nr. 2317, dhe Ibën Maxhe, nr. 3976, nga Ebu Hurajra, Allahu qoftë i kënaqur prej tij. Shejkh Albani në “Sahih Et-Tergib we Et-Terhib” dhe thotë: “Hadithi është hasen ligajrihi (autentik).”

## 91. Cilat janë fjalët më të dashura tek Allahu i Lartësuar?

Fjalët më të dashura tek Allahu janë: *SubhanAll-llah* (i Patëmeta është Allahu), *elhamdu lil-lah* (e gjithë lavdia i takon Allahut), *La ilahe il-lAll-llah* (nuk të adhuruar me të drejtë përveç Allahut), *All-llahu ekber* (Allahu është më i madhi).

سُبْحَانَ اللهِ, وَ الْحَمْدُ للهِ, وَ لَا إِلَهَ إِلَّا اللهُ, وَ اللهُ أَكْبَرُ.

## 92. Cila fjalë është thesari i Xhenetit?

Thënia "*La hawle we la kuwwete il-la bil-lah* (Nuk ka ndryshim dhe forcë përveç se me ndihmën e Allahut)", është thesar i xhenetit.

لَا حَوْلَ وَ لَا قُوَّةَ إِلَّا بِاللهِ.

## 93. Plotësoje hadithin: I Dërguari i Allahut (salallahu alejhi ue selem) ka thënë: *"Dy fjalë janë të lehta për gjuhën..."!*

Hadithi vijon***: "...të rënda në Mizan (peshore) e të dashura për Allahun: SubhanAll-llahi we bihamdihi (i Patëmeta është Allahu dhe Atë e lavdëroj) dhe***

***subhanAll-llahil-Adhim (i Patëmeta është Allahu, Madhështori).”***[33]

سُبْحَانَ اللهِ وَبِحَمْدِهِ، سُبْحَانَ اللهِ الْعَظِيمِ.

## 94. Thuaje Sejjidul-istigfarin (më të mirin e istigfarit/kërkimfaljes)!

Sejjidul-istigfari është kjo: *“All-llahumme ente rabbi la ilahe il-la ente, halektenij we ene abduke, we ene ala ahdike we wa’dike mesteta’tu, eudhu bike min sherri ma sana’tu, ebuu leke bini’metike alejje, we ebuu bidhenbi, fegfirli feinnehu la jegfirudh-dhunube il-la ente.”*

***“O Allah, Ti je Zoti im, nuk ka të adhuruar tjetër me të drejtë përveç Teje. Ti më ke krijuar dhe unë jam robi yt. Do të qëndroj besnik në marrëveshjen dhe premtimin që e kam bërë ndaj Teje, sa të kem mundësi. Kërkoj mbrojtjen Tënde nga e keqja që e kam vepruar! Unë jam mirënjohës për dhuntitë Tua, i pranoj mëkatet e mia, të lutem më fal, sepse nuk i fal mëkatet askush tjetër përveç Teje!”***[34]

سيِّدُ الاستِغْفار أَنْ يقُول الْعبْدُ: اللَّهُمَّ أَنْتَ رَبِّي، لَا إِلَهَ إِلاَّ أَنْتَ خَلَقْتَنِي وَأَنَا عَبْدُكَ، وَأَنَا عَلَى عَهْدِكَ وَوَعْدِكَ مَا اسْتَطَعْتُ، أَعُوذُبِكَ مِنْ شَرِّ مَا صَنَعْتُ، أَبُوءُ لَكَ بِنِعْمتِكَ عَلَيَ، وَأَبُوءُ بِذَنْبِي فَاغْفِرْ لِي، فَإِنَّهُ لَا يَغْفِرُ الذُّنُوبَ إِلاَّ أَنْتَ.

---

[33] Buhariu, nr. 7563, dhe Muslimi, nr. 6294, nga Ebu Hurajra Allahu qoftë i kënaqur prej tij.

[34] Buhariu, nr. 6306, nga Shedad bin Ews Allahu qoftë i kënaqur prej tij.

## 95. Çfarë thua para se të flesh?

Para se të fle, them: *“BismikAll-llahumme emutu we ahja (O Allah, me emrin tënd vdes dhe jetoj)”*.

بِاسْمِكَ اللهُمَّ أَمُوتُ وَ أَحْيَا.

## 96. Çfarë thua kur të zgjohesh prej gjumit?

Kur të zgjohem prej gjumit, them: *“Elhamdulilahil-ledhi ahjana ba’de ma ematena we ilejhin*-nushur *(Falënderimi/lavdërimi i takon vetëm Allahut, i Cili na riktheu në jetë pasi ishim të vdekur (në gjumë) dhe vetëm tek Ai është tubimi (i njerëzve në Ditën e Gjykimit)”*.

الْحَمْدُ للهِ الَّذِي أَحْيَانَا بَعْدَ مَا أَمَاتَنَا وَ إِلَيْهِ النُّشُورُ.

## 97. Cila është përshëndetja e Islamit?

Përshëndetja islame është “*Es-selamu alejkum we rahmetullahi we berakatuhu* (Paqja, mëshira dhe bekimi i Allahut qoftë mbi ju)”.

السَّلَامُ عَلَيْكُمْ وَ رَحْمَةُ اللهِ وَ بَرَكَاتُهُ!

## 98. Me cilën dorë muslimani ha dhe pi?

Myslimani ha dhe pi me dorën e djathtë.

## 99. Kur thuhet "Bismil-lah (Me emrin e Allahut)"?

بِاسْمِ اللهِ.

Bismil-lah thuhet para ngrënies dhe pirjes, para se të hyjmë në xhami, pasi të dalim nga xhamia, para se të hyjmë në nevojtore, para se t'i zhveshim rrobat etj.[35]

## 100. Kur thuhet "Elhamdu lil-lah (Falënderimi/lavdërimi i takon vetëm Allahut)"?

اَلْحَمْدُ للهِ!

Elhamdu lil-lah thuhet pas ngrënies dhe pirjes, pasi të teshtijmë, pas çdo mirësie (që na vije prej Allahut) dhe në çfarëdo gjendje.

## 101. Çfarë i thua atij që thotë "Elhamdulilah" pasi që teshtinë?

Nëse dikush teshtinë dhe thotë "Elhamdulilah", unë i them "JerhamukAll-llah[36] (Allahu të mëshiroftë).

يَرْحَمُكَ اللهُ!

[35] Të njëjtën e bëjmë edhe kur të hyjmë dhe të dalim nga shtëpia. (Përkthyesi)
[36] Nëse është e gjinisë femërore i thuhet: jerhamukil-lah. (Përkthyesi)

## 102. Si ta kthen ai të cilit i thua "JerhamukAll-llah", pasi që teshtinë?

Pasi që i them "JerhamukAll-llah", atëherë më thotë "Jehdikumull-llahu we juslihu balekum (Allahu iu udhëzoftë dhe ua përmirësoftë gjendjen)".

يَهْدِيكُمُ اللهُ وَيُصْلِحُ بَالَكُمْ!

## 103. Plotësoje hadithin: I Dërguari i Allahut (salallahu alejhi ue selem) ka thënë:

*"Kujt Allahu ia do të mirën..."!*

Hadithi vazhdon kështu: *"...i jep të kuptuar të fesë."*[37]

مَنْ يُرِدِ اللهُ بِهِ خَيْرًا يُفَقِّهْهُ فِي الدِّينِ.

## 104. Cilat janë vendet më të dashura për Allahun e Lartësuar?

Vendet më të dashura për Allahun e Lartësuar janë xhamitë.

## 105. Cila është dita më e vlefshme e javës?

[37] Buhariu, nr. 7312, dhe Muslimi, nr. 1037, nga Muawije Allahu qoftë i kënaqur prej tij!

Dita më e vlefshme e javës është dita e xhuma (e premte).

### 106. Cila është dita më e vlefshme e vitit?

Dita më e vlefshme e vitit është dita e Arafatit.

### 107. Cila është nata më e vlefshme e vitit?

Nata më e vlefshme e vitit është Nata e Kadrit.

### 108. Cili është muaji më i vlefshëm?

Muaji më i vlefshëm është muaji i Ramazanit.

### 109. Cilat janë festat e Islamit?

Festat e Islamit janë Kurban Bajrami dhe Fitër Bajrami.

### 110. Cilët janë Halifët e drejtë (El-Hulefa Err-Rrashidun)?

Halifët e drejtë janë:

1) Ebu Bekr Es-Siddiku,
2) Umer bin Hattabi,
3) Uthman bin Affani,

4) Ali bin Ebi Talibi. Allahu qoftë i kënaqur prej të gjithë atyre!

*Falënderimi i takon vetëm Allahut, në fillim dhe në fund.*

*Salawatet e Allahut qofshin mbi të Dërguarin tonë Muhamedin dhe mbi familjen dhe shokët e tij!*